# Besimi i Ehli Sunetit




[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed b. Salih El Uthejmin

**Përktheu :** Shefqet Krasniqi

**Redaktoi :** Drejtoria e botimeve pranë ministrisë së Wakëfit - Arabia Saudite

2011 - 1432



**Nga botimet e Ministrisë për çështjet Islame, Vakufet, Davet dhe Udhëzim.**

# BESIMI I EHLI SUNNETIT

**NGA AUTORI:**
MUHAMED SALIH UTHEJMIN
Përktheu:
Shefqet Krasniqi

Nën kujdesin e drejtorisë së përgjithshme për çështje botuese dhe shpërndarëse në Ministri

1417 HIXHRI





ME EMRIN E ALLAHUT BËMIRËSIT MËSHIRËPLOTIT

*"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush Dhuntinë Time, zgjodha për ju FENË ISLAME."*
KURANI, Maide: 3

## HYRJE

Falënderimet dhe lavdërimet i qofshin Allahut,[1] Zotit të Tokës e të qiejve, i Cili ka krijuar çdo gjë, e ka krijuar njeriun në formën më të mirë dhe e ka përsosur atë; salatet e selamet e Tij qofshin mbi të dërguarin e Tij, Muhamedin, paqja e shpëtimi

[1] Allah në gjuhën shqipe do të thotë: Zot. Dhe sa herë që të përmendet Allahu, është e pwlqyeshme tw thuhet azze ve xhele, ose xheleshanuhu, ose subhanehu veteala, në kuptimin: Madhëruar qoftë!

qofshin mbi të, mbi shokët e tij dhe mbi të gjithë ata që shkojnë rrugës së tij deri në Ditën e gjykimit! Allahu xheleshanuhu e ka dërguar Muhamedin, alejhi selam, profet - pejgamber dhe e ka bërë atë si udhëzues të njerëzimit e shembull për ta. Atij i ka zbritur Kuranin si libër të shenjtë, në mënyrë që ai, Profeti, salallahu alejhi ve selem,[2] t'ua shpjegojë njerëzve të vërtetën, rrugën e mbarë, të lumturisë, në këtë botë dhe në botën tjetër, duke u mësuar atyre besimin e vërtetë, edukatën, sjelljen dhe moralin islam. E ai, Profeti, salallahu alejhi ve selem, kreu misionin e vet, me të cilin qe ngarkuar dhe la pas vetes ymetin e tij në rrugën e ndritshme, në rrugën që Zoti xheleshanuhu e deshi për njerëzimin.

Dhe pas Profetit, salallahu alejhi ve selem, shokët e tij, të cilët i qenë përgjigjur thirrjes së tij në besimin islam, vazhduan rrugën e profetit, duke qenë të bindur që Islami është ligji i jetës, kështu që ata jo vetëm e zbatuan atë, por adhe ia përcollën brezit që erdhi pas tyre dhe, për këtë arsye, merituan të jenë brezi më i mirë dhe më i lavdishëm i mbarë njerëzimit.

---

[2] Sa herë të përmendet Profeti, jemi të urdhëruar që të biem salavat për të. Llojet e salavatit janë tw shumtë; po japim këtu disa prej tyre: Salallahu alejhi ve selem, Alejhi selam, Alejhi salatu ve selam etj, d.m.th.: Paqja dhe bekimi i Zotit qofshin mbi Të!

Edhe ne sot, duke falënderuar Zotin xheleshanuhu, jemi po në atë rrugë, në rrugën e Profetit e të shokëve të tij dhe burimet tona kryesore janë Kurani dhe syneti[1] . Kushdo që del jashtë kësaj rruge, do të jetë nga të humburit në Ditën e gjykimit.

✸ Për shkak të rëndësisë së madhe që ka kjo temë, që ka të bëjë me besimin tonë, shpreh dëshirën që, me ndihmën e Allahut, ta shtroj në pika të shkurtra:

Besimi ynë, pra besimi i të gjithë myslimanëve, mbështetet mbi besimin:

- në Zotin, që është Një,
- në engjëjt (melaqet) e Tij,
- në librat e Tij,
- në profetët, të dërguarit,
- në Ditën e gjykimit
- dhe në paracaktimin, Kaderin e Zotit.

Lusim Allahun xheleshanuhhu që ky punim të jetë për Zotin dhe prej tij të kenë dobi myslimanët!

[1] Synet (ose Sunnet) është fjala, vepra dhe tradita e Muhamedit, alejhi selam.

## BESIMI NË ALLAHUN XHELESHANUHU

Besimi ynë është besimi në Zotin, në engjëjt, në librat e shenjtë, në të dërguarit - profetët, në Ditën e gjykimit dhe në paracaktimin e Zotit.

Ne, pra, besojmë që Allahu i Lartmadhëruar është Zot, Krijues, Sundues - Komandues i çdo gjëje.

- Besojmë që Ai është i vetmi Zot që meriton të adhurohet, dhe se çdo gjë tjetër që adhurohet, përveç Zotit, është e kotë.
- Besojmë në Emrat e në Cilësitë e Tij, ashtu siç i ka përshkruar Kurani dhe Syneti.
- Besojmë se Ai është i Vetëm, Atij nuk i bën askush shoqëri në sundimin e Tij dhe as që meriton kush që të quhet me ndonjë nga Emrat e Tij ose të cilësohet me ndonjë nga Cilësitë e Tij. Thotë Allahu në Kuran:

{رب السماوات والأرض وما بينهما فاعبده واصطبر لعبدته هل تعلم له سميا} سورة مريم آية ٦٥

*"Ai është Zoti i qiejve e i Tokës dhe i gjithçkaje në mes tyre, pra adhuroje Atë dhe në adhurimin e Tij bëju i qëndrueshëm. A mos dini ndonjë që është ngjashëm me Të?!"*

- Besojmë se:

{الله لاإله إلا هو الحي القيوم لا تأخذه سنة ولا نوم لـــه مـــا في السماوات وما في الأرض من ذا الذي يشفع عنده إلا بإذنه يعلم ما بين أيديهم وما خلفهم ولايحيطون بشيء من علمه إلا بما شاء وسع كرسيه

السماوات والأرض ولا يئوده حفظهما وهو العلي العظـــيم} ســـورة البقرة آية: ٢٥٥.

*"Allahu është Një, nuk ka Zot tjetër përveç Tij. Ai është Mbikëqyrës i Përhershëm dhe i Përjetshëm. Atë nuk e zë as kotje as gjumë, gjithë ç'ka në qiej dhe në fokë është vetëm e Tij; e di të tashmen që është pranë tyre dhe të ardhmen; nga ajo që Ai di, të tjerët dinë vetëm aq sa Ai ka dëshiruar. Nën kujdesin e Tij janë qiejt dhe Toka. Kujdesi i Tij ndaj të dyjave nuk i vjen i rëndë. Ai është më i Larti, më i Madhi."*

- Besojmë se:

{هو الله الذي لاإله إلا هو عالم الغيب والشهدة هـــو الـــرحمن الرحيم . هو الله الذي لا إله إلا هو الملك القـــدوس الســـلام المـــؤمن المهيمن العزيز الجبار المتكبر سبحان الله عما يشركون. هو الله الخـــالق الباريء المصور له الأسماء الحسنى يسبح له ما في الســـموات والأرض وهو العزيز الحكيم} سورة الحشر آية: ٢٢-٢٤ .

*"Ai është Allahu dhe nuk ka Zot tjetër përveç Atij, që e di të fshehtën dhe të dukshmen. Ai është Mëshiruesi, Mëshirëploti! Ai është Allahu, nuk ka Zot tjetër përveç Tij, Sunduesi i përgjithshëm, i pastër (nga të metat që i mvishen), Shpëtimtar (që i shpëton njerëzit nga ndëshkimi i padrejtë), Sigurues (që i siguron njerëzit me premtimin e Vet dhe pejgamberët me mrekullitë), Mbikëqyrës (që mbikëqyr dhe përcjell çdo gjë), i Plotfuqishëm, Mbizotërues, i*

*Madhërishëm dhe i Lartësuar është Allahu mbi gjithçka që i bëjnë shok! Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formuesi. Të Tij janë emrat më të bukur. Atë (Allahun) e madhërojnë ç'ka në qiej e në Tokë dhe Ai është Ngadhënjyesi, i Urti!"* .

- Besojmë se gjithë ç'ka në qiej e në tokë është nën sundimin e Tij dhe se Ai krijon çfarë të dojë dhe i dhuron kujt ç'të dojë. Thotë Allahu në Kuran:

{لله ملك السموات والأرض يخلق مايشاء يهب لمن يشاء إناثــاً ويهب لمن يشاء الذكور . أو يزوجهم ذكراناً وإناثا ويجعل من يشـــاء عقيما إنه عليم قدير} الشورى آية : ٤٩-٥٠.

*"Ai krijon çfarë Ai do. Ai i dhuron (fëmijë) vajza atij që do dhe i dhuron djem atij që do. Ose u dhuron çifte, edhe djem edhe vajza, dhe atë që Ai do e lë pa fëmijë (steril). Ai është i Dijshëm, i Fuqishëm."*.

- Besojmë se:

{... ليس كمثله شيء وهو السميع البصير (()) له مقاليد السماوات والأرض يبسط الرزق لمن يشاء ويقدر إنه بكل شيء عليم } الشورى: ١١-١٢

*“Asnjë send nuk është si Ai, Ai është Dëgjuesi, Shikuesi (i gjithçkajës). Të Tij janë çelësat e qiejve e të tokës. Ai e begaton shumë atë që do dhe nuk e begaton (atë që nuk do). Ai është i Gjithëditur për çdo gjë.”*

- Besojmë që :

{وما من دابة إلا على الله رزقها ويعلم مستقرها ومستودعها كل في كتاب مبين} هود: ٦

*"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë së cilës të mos i ketë garantuar Allahu furnizimin . Ai e di vendbanimin e saj (pas vdekjes). Të gjitha (këto) janë në librin e njohur (Levhi mahfudh)".*

- Besojmë se:

{وعنده مفاتح الغيب لايعلمها إلا هو ويعلم ما في البر والبحر وما تسقط من ورقة إلا يعلمها ولا حبة في ظلمات الأرض ولا رطب ولا يابس إلا في كتاب مبين} الأنعام: ٥٩ .

*"Çelësat e fshehtësisë ndodhen vetëm tek Ai. Ai e di ç'ka në tokë dhe në det. Ai di për çdo gjethe që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë as të thatë, që nuk është (e shënuar) në librin e qartë (Levhi mahfudh)".*

- Besojmë se Allahu flet ç'të dojë, kur të dojë, me kë të dojë: prej atyre që u ka folur Allahu është Musai, këtë e argumenton Fjala e Allahut në Kur'an:

{..وكلم الله موسى تكليما..} النساء :١٦٤

*"E Musait i foli Allahu me fjalë".*

Ajeti tjetër kur'anor thotë gjithashtu:

{..ولما جاء موسى لميقاتنا وكلمه ربه..} الاعراف: ١٤٣

*"E kur Musai erdhi në kohën që i caktuam, dhe i foli Zoti i vet".*

{..وناديناه من جانب الطور الأيمن وقربناه نجيا} مريم: ٥٢

*"Dhe Ne e thirrëm (Musain) nga ana e djathtë e kodrës Tur, e afruam për t'i folur (për të dëgjuar bisedën tonë)".*

- Besojmë se:

{ولو أنما في الأرض من شجرة أقلام والبحر يمده من بعده سبعة أبحر ما نفدت كلمات الله إن الله عزيز حكيم} لقمان: ٢٧

*"Sikur të gjithë drunjtë në tokë të jenë lapsa dhe sikur detit t'i shtoheshin edhe shtatë dete (e të bëhen që të gjitha ngjyrë), nuk do të (arrinin) të mbaronin fjalët e Allahut (do të shteronin detet, do të mbaronin lapsat e jo mrekullitë dhe fjalët e Zotit). Allahu është Ngadhënjyesi, i Urti".*

- Besojmë se Fjalët e Allahut janë më të plotat, më të drejtat, më të vërtetat..., këtë e vërteton Kur'ani që thotë:

{..ومن أصدق من الله حديثا} النساء: ٨٧

*"E kush mund të jetë më i vërtetë se Allahu në thënie?"*

- Besojmë se Kur'ani është Fjala e Zotit që ia ka thënë Xhibrilit, e pastaj Xhibrili e ka zbritur atë në zemrën e profetit Muhamed, sal-lallahu alejhi ve sellem. Thotë Allahu në lidhje me këtë:

{قل نزله روح القدس من ربك بالحق..} النحل: ١٠٢

*“Thuaj: “Atë (Kur’anin) e zbriti 'Ruhul kudus', shpirti i shenjtë (Xhibrili) plot vërtetësi nga Zoti yt...”*

{وإنه لتنزيل رب العالمين نزل به الروح الأمين على قلبك لتكون من المنذرين بلسان عربي مبين} الشعراء: ١٩٢ - ١٩٥.

*"E edhe ai (Kurani) është zbritje e Zotit të botëve. Atë e zbriti shpirti besnik, në zemrën tënde, për të qenë ti prej atyre që tërheqin vërejtjen (Pejgamber). Me gjuhë të kulluar arabe”.*

- Besojmë se Allahu është i lartë me qenien e Vet dhe cilësitë e Veta nga krijesat e Tij:

{..وهو العلي العظيم} الشورى: ٤

*“Ai është më i Larti, më i Madhi”.*

{وهو القاهر فوق عباده وهو الحكيم الخبير} الأنعام: ١٨

*“Ai është Mbizotërues ndaj robërve të Tij. Ai i di hollësisht punët e Tij dhe të robërve të Vet”.*

- Besojmë se Allahu ka krijuar shtatë qiejt dhe tokën për gjashtë ditë dhe pastaj është ngritur mbi Arshin e Vet.

{ إن ربكم الله الذي خلق السماوات والأرض في ستة أيام ثم استوى على العرش يدبر الأمر}يونس ٣٠

*“Allahu Krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë ditësh e pastaj u ngrit mbi Arshin. Ai rregullon gjendjen*”.

E ngritja dhe vendosja e Tij mbi Arshin është (një) mënyrë e fshehtë, për këtë nuk di askush përveç Tij.

- Besojmë se Allahu xhel-le shanuhu, megjithëse është i ngritur mbi të gjitha krijesat, Ai i kupton punët e krijesave të Tij, dëgjon zërat e tyre, ua rregullon gjendjen, furnizon kë të dojë, i jep pasuri kujt të dojë, në dorë të Tij është çdo gjë. Ai është i Plotfuqishëm, Atij nuk i përngjason askush:

{ليس كمثله شيء وهو السميع البصير} الشورى: ١١..

*"Asnjë send nuk është si Ai. Ai është Dëgjuesi, Shikuesi".*

Pra, themi se Allahu është i ngritur mbi të gjitha krijesat, e nuk themi siç thonë disa grupe njerëzish se gjoja Allahu është në tokë me krijesat e Tij dhe as se Ai ndodhet në çdo vend, sepse, sikur të thoshim që Ai ndodhet në çdo vend, atëherë do të thoshte që Ai ndodhet edhe në vendet e ndyra, e një gjë e tillë është e pamundur, por themi dhe besojmë, ashtu siç na ka mësuar Kur'ani dhe hadithi i Profetit alejhi s-selam, se Allahu është i ngritur lart me qenien e Vet, ndërsa me dijen e Vet është gjithkund.

- Besojmë, siç na ka treguar Profeti, alejhis-selam, se Allahu i Lartmadhëruar zbret çdo natë në qiellin më të afërt të Tokës, në pjesën e fundit të natës, dhe thotë:

«من يدعوني فأستجيب له من يسألني فأعطيه من يستغفرني فأغفر له»

*"Kush Më thërret Mua, i përgjegjem; kush më lutet Mua, i jap atij; kush më kërkon pendesë, e fal atë".*

- Besojmë se Allahu do të vijë në Ditën e gjykimit, edhe engjëjt, për t'i gjykuar njerëzit:

{كلا إذا دكت الإرض دكاً دكا (()) وجاء ربك والملك صفا صفا (()) وجيء يومئذ بجهنم يومئذ يتذكر الإنسان وأنى له الذكرى}الفجر:٢١-٢٣

*"Dhe kur të vijë Zoti yt, dhe engjëjt të qëndrojnë radhë-radhë (Ditën e gjykimit)! Dhe atë ditë sillet Xhehenemi, e atëherë njeriut i bie në mend, por nga (i erdhi tani atij) ai kujtim? (sepse për çdo gjë është tepër vonë)".*

- Besojmë se Allahu:

{.. فعال لما يريد} هود: ١٠٧

*"Punon atë që dëshiron".*

Dhe dëshira e Tij është dy llojesh:

1 - **Natyrore**: dhe brenda kësaj dëshire ose këtij pëlqimi, ndodhin ngjarje të ndryshme, po ky lloj pëlqimi nuk është kusht që të jetë i dashur tek Allahu, sepse nganjëherë ndodhin gjëra që Allahu nuk i do, megjithëse lejon që të ndodhin, si p.sh. mbytja, vrasja etj...; thotë Allahu:

{ولوشاء الله ماقتتلوا ولكن الله يفعل مايريد} البقرة: ٢٥٣

*"E sikur të dëshironte Allahu, ata nuk do të mbyteshin, por Allahu punon ç`dëshiron".*

{ولا ينفعكم نصحي إن أردت أن أنصح لكم إن كان الله يريد أن يغويكم هو ربكم وإليه ترجعون } هود: ٣٤

*"Nëse përpiqem t'ju këshilloj po qe se Allahu do t'ju humbë (sepse ju nuk i jeni përgjigjur ftesës së Tij), këshilla ime nuk ju bën dobi. Ai është Zoti juaj.."*

2 - **Fetare:** dhe nuk është e domosdoshme që të ndodhë, sepse njeriu, p.sh. është i urdhëruar që të falë namazin, por ai mund të mos e bëjë këtë. Mirëpo këtë lloj dëshire (përmbushjen e saj) Allahu e pëlqen dhe dëshiron që gjërat që bëjnë pjesë në këtë lloj dëshire, të ndodhin (të bëhen). P.sh. Allahu xhel-le shanuhu thotë:

{والله يريد أن يتوب عليكم..} النساء: ٢٧

*"Allahu dëshiron t'jua pranojë pendimin".* D.m.th. Zoti (dëshiron) t'ua falë mëkatet njerëzve, mirëpo ata janë të detyruar që të pendohen njëherë, në mënyrë që pastaj të vijë mëshira e Zotit e t'ua falë mëkatet.

Të dy këto lloje dëshirash: natyrore dhe fetare, janë brenda Urtisë së Zotit, sepse Allahu xhel-le shanuhu nuk ka krijuar asnjë send në këtë hapësirë shkel e shko, as nuk ka kërkuar prej nesh që ta

adhurojmë Atë (me gjë tjetër) përveç se me urtësi, pavarësisht nëse ne e dimë atë apo jo, sepse njeriu si i tillë nuk është në gjendje të njohë çdo fshehtësi, sepse çdo fshehtësi e urtësi e njeh dhe e di vetëm Allahu'; këtë e argumenton ajeti kur'anor, që thotë:

{أليس الله بأحكم الحاكمين} التين: ٨

*"A nuk është Allahu më i Urti i gjykuesve?"*

{ومن أحسن من الله حكما لقوم يوقنون} المائدة: ٥٠

*"A ka gjykim më të mirë se ai i Allahut për një popull që beson i bindur (për ata që e dinë)?"*

- Besojmë se njerëzit e mirë (muslimanët) i do Allahu, edhe ata e duan Atë:

{قل إن كنتم تحبون الله فاتبعوني يحببكم الله ويغفر لكم ذنوبكم ..} آل عمران: ٣١

*"Thuaj (Ti, o Muhamed): nëse e doni Allahun, ejani pas meje, që Allahu t`ju dojë juve".*

{يا أيها الذين آمنوا من يرتد منكم عن دينه فسوف يأتي الله بقوم يحبهم ويحبونه..} المائدة: ٥٤

*"O ju që besuat! Kush largohet prej jush nga feja e vet (i bën dëm vetes), s'ka dyshim se Allahu do të sjellë një popull që Ai e do, edhe ata e duan Atë (Zotin)".*

{وأقسطوا إن الله يحب المقسطين} الحجرات: ٩

*"Veproni drejt, Allahu i do ata që mbajnë drejtësinë"*

{وأحسنوا إن الله يحب المحسنين}

*"Bëni mirë, Allahu i do mirëbërësit".*

Nga të gjitha këto ajete kuptuam se Allahu i do njerëzit e mirë muslimanë dhe se ata e duan Atë.

- Besojmë se Allahu dëshiron që ne të kryejmë punët dhe veprat që na ka urdhëruar, dhe të heqim dorë nga ato që i ka ndaluar:

{إن تكفروا فإن الله غني عنكم ولا يرضى لعباده الكفر وإن تشكروا يرضه لكم} الزمر: ٧

*"Nëse ju nuk e besoni, Allahu nuk është nevojtar për ju, megjithëkëtë Ai nuk është i kënaqur me mosbesimin e robërve të Vet, po nëse (jeni) mirënjohës ndaj Tij, Ai e pëlqen këtë për ju".*

{ولكن كره الله انبعاثهم فثبطهم وقيل اقعدوا مع القاعدين} .. التوبة: ٤٦

*"Por Allahu nuk e pëlqeu ngritjen e tyre, prandaj i zbrapsi dhe u është thënë: rrini me të paaftit (fëmijët, gratë, pleqtë)".*

- Besojmë se Allahu është i kënaqur ndaj atyre që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira:

{رضي الله عنهم ورضوا عنه ذلك لمن خشي ربه} البينة: ٨

*"Zoti është i kënaqur ndaj tyre dhe ata të kënaqur prej Tij. E kjo ka të bëjë me ata që kanë pasur ndrojtje nga Zoti i vet".*

- Besojmë se Allahu hidhërohet nga ata që meritojnë një gjë të tillë, nga mosbesimtarët, hipokritët etj.:

{ الظانين بالله ظن السوء عليهم دائرة السوء وغضب الله عليهم..} الفتح: ٦

*"... Mendimi i të cilëve ndaj Allahut ishte (një) mendim i keq, për ta është dënimi poshtërues edhe zemërimi i Allahut është mbi ta ..."*

{ولكن من شرح بالكفر صدرا فعليهم غضب من الله ولهم عذاب عظيم} النحل ١٠٦

*"... Por ama të atillët të cilët i hapin gjoksin mohimit (e pranon që të bëhet pabesimtar),mbi këta është zemërimi i Allahut dhe për ta do të ketë një ndëshkim të madh".*

- Besojmë se Allahu ka Fytyrë të madhëruar e të nderuar:

{ويبقى وجه ربك ذو الجلال والإكرام} الرحمن: ٢٧

*"Do të mbetet (vetëm) Fytyra e Zotit tënd, që është i madhëruar e i nderuar!"*

- Besojmë se Allahu ka duar të madhëruara, të nderuara:

{ بل يداه مبسوطتان ينفق كيف يشاء } المائدة: ٦٤

*"Duart e Tij (të Zotit) janë të lira (jo të shtrënguara). Ai furnizon ashtu siç dëshiron".*

{وماقدروا الله حق قدره والأرض جميعاً قبضته يوم القيامه والسماوات مطويات بيمينه سبحانه وتعالى عما يشركون} الزمر: ٦٧

*"Ata nuk e çmuan Allahun me atë madhështinë që i takon, ndërsa në Ditën e kiametit e tërë Toka ndodhet në grushtin e Tij dhe qiejt të mbërthyer në të djathtën e Tij. Ai është i lartë ndaj atyre që i bëjnë shok!".*

Besojmë se Allahu xhel-le shanuhu ka sy (dy sy) e argument për këtë kemi ajetin :

{واصنع الفلك بأعينناووحينا} هود: ٣٧

*"E, ndërtoje anijen para Syve Tanë dhe me Frym ëzimin Tonë".*

Po ashtu i Dërguari i Allahut, sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: " Perdja e Tij është dritë po sikur ta zbulonte atë, Shkëlqesia e fytyrës së Tij do të digjte çdo gjë që arrinë Shikimi i Tij (e Shikimi i Tij arrin çdo gjë).

Ehlus-Sunneti janë në pajtim se këta sy janë dy e këtë e përforcon thënja e Pejgamberit, sal-lallahu alejhi ve sel-lem, në lidhje me Dexhxhalin se; "Ai është i verbër në një sy, ndërsa Zoti i juaj nuk është i verbër (në asnjërin sy)".

Besojmë se Allahun xhel-le shanuhu:

{لا تدركه الأبصار وهو يدرك الأبصار وهو اللطيف الخبير}

الأنعام: ١٠٣

*"Të parët (e njerëzve) nuk mund ta përfshinë Atë, e Ai i përfshinë të parët. Ai është shumë i kujdesshëm; hollësisht i njohur".*

- Besojmë se besimtarët do ta shohin Zotin e tyre Ditën e Gjykimit:

{وجوه يومئذ ناظرة (()) إلى ربها ناظرة} القيامة: ٢٢،٢٣

*"Atë ditë do të ketë fytyra që shkëlqejnë (të gëzuara). Duke parë Zotin e tyre".*

- Besojmë se askush nuk është i plotë, i patëmetë si Zoti:

{ليس كمثله شيء وهو السميع البصير} الشورى: ١١

*"Asnjë send nuk është si Ai. Ai është Dëgjuesi, Shikuesi".*

- Besojmë se Zotin nuk e zë as kotja as gjumi:

{لاتأخذه سنة ولا نوم} البقرة: ٢٥٥

*"Atë nuk e zë as kotje as gjumë".*

- Besojmë se Ai nuk i bën askujt të padrejtë, sepse është shumë i Drejtë. Atij po ashtu nuk i shpëton asnjë punë, asnjë lëvizje pa e kuptuar.
- Besojmë se për Të nuk ka asgjë të pamundshme as në qiell dhe as në tokë, sepse dituria dhe fuqia e Tij janë të plota:

{إنما أمره إذا أراد شيئاً أن يقول له كن فيكون} يس: ٨٢

*“Kur Ai dëshiron ndonjë gjë, urdhëri i Tij është vetëm të thotë: Bëju! Dhe ajo do të bëhet menjëherë”.*

- Besojmë se Atë nuk e zë lodhja asnjëherë:

{ولقد خلقنا السماوات والأرض وما بينهما في ستة أيام وما مسنا من لغوب } ق: ٣٨

*“dhe me të vërtetë që Ne krijuam qiejt dhe tokën dhe gjithka ndërmjet tyre në gjashtë ditë dhe nuk na preku e nuk ndjemë aspak lodhje”.*

- Besojmë dhe i pohojmë të gjitha Cilësitë e të gjithë Emrat që i ka thënë Zoti xhel-le shanuhu për Veten ose që i ka përdorur Profeti i Tij, Muhammedi alejhi selam për Të; por duhet të ruhemi prej dy gjërave shumë të rrezikshme:

1- Ngjashmëria, d.m.th. që njeriu të thotë me gjuhë ose me zemër se Cilësitë e Zotit janë sikurse cilësitë e krijesave;

2- Forma e këtyre Cilësive, d.m.th. që njeriu të thotë se cilësitë e Allahut kanë këtë ose atë formë. Pra, njeriu duhet të ruhet shumë prej këtyre dy gjërave dhe të ketë kujdes e të mos e fusë mendjen në gjëra të tilla, sepse në këtë mënyrë njeriu mund të humbë ose të devijojë nga rruga e vërtetë.

Mohojmë çdo cilësi që ka mohuar Zoti xhel-le shanuhu nga Vetja e Tij ose që ka mohuar Pejgamberi i Tij, Muhammedi, alejhi selam.

Ne e konsiderojmë se një rrugë e tillë duhet të ndiqet detyrimisht, sepse ato që i ka pohuar ose i ka mohuar Zoti për Veten, janë njoftime që na ka dhënë Zoti. E kush është që di më mirë për Zotin sesa Ai për Veten e Tij? E Zoti na ka treguar neve për Veten e Tij në Kur'an. Gjithashu, ato që i ka pohuar ose i ka mohuar për Zotin Profeti i Tij, janë njoftime që na ka dhënë Profeti. E kush prej njerëzve e njeh Zotin më mirë se Profeti? Askush. Nuk ka dyshim sa ai, Profeti, e njeh Zotin më mirë se të gjithë njerëzit, prandaj atë që na ka treguar ai për Zotin, ne e besojmë pa asnjë dyshim e diskutim.

## SHTOJCË

Për të gjitha ato që i theksuam më lart prej cilësive të Zotit xhel-le shanuhu, jemi mbështetur në librin e Zotit xh.sh., në Kur'anin dhe në Sunnetin e Pejgamberit alejhi s-selam. Duhet të theksojmë që, argumentet që kanë të bëjnë me cilësitë e Zotit xhel-le shanuhu, duhen komentuar ashtu siç janë nga forma e jashtme, pa u thelluar në brendësinë e tyre, sepse brendësia e tyre është një çështje e fshehtë, dhe këtë fshehtësi nuk e di askush përveç Zotit. Ne nuk jemi në radhët e atyre që kanë bërë gabime e kanë devijuar në komentimin e atyre argumenteve, duke u përpjekur të zbulojnë kuptimin e brendshëm të tyre. Një përpjekje e këtillë, ata i ka shpënë në shpjegime të devijuara të ajeteve kur'anore dhe në këtë mënyrë kanë humbur qëllimin e vërtetë që ka synuar Allahu xhel-le shanuhu përmes tyre.

Po ashtu nuk jemi nga ata, të cilët, nga padija, janë përpjekur që Cilësitë e Zotit t'i krahasojnë me cilësitë e njerëzve, sepse edhe ata e kanë devijuar rrugën e mirëfilltë e të drejtë. Si mundet që Cilësitë e Zotit të jenë si cilësitë e njeriut, derisa Zoti Vetë thotë se askush nuk është si Ai (Zoti), askush nuk i përngjet Atij?

Këtu është e nevojshme të bëjmë një sqarim të shkurtër, po mjaft të rëndësishëm: ata që e besojnë Zotin e Lartmadhëruar ashtu siç e përmendëm më lart, duke pohuar të gjitha ato Cilësi të Zotit, që i ka

pohuar Ai për Veten e Tij ose Pejgamberi i Tij për Të, dhe njëkohësisht duke mohuar ato që i ka mohuar Vetë dhe Pejgamberi i Tij, alejhi selam, për Të, ata njerëz quhen EHLUS-SUNNEH VEL XHEMAAH (ithtarë të EhliS-Sunetit, tradicionalistë). Quhen ithtarë a tradicionalistë, sepse besimi i tyre është siç ka qenë besimi i Pejgamberit, alejhis-selam, ndjekin traditën e tij, duke mos shtuar e duke mos hequr asgjë. Ndërkaq, të gjithë të tjerët, të cilët nuk ndjekin traditën e Pejgamberit, alejhis-selam, ndodhen jashtë këtyre radhëve dhe kanë marrë emra të ndryshëm.

Ne, ithtarët e EhliS-Sunnetit i përmbahemi Kur'anit dhe traditës së Pejgamberit, alejhis-selam (sunnetit), sepse ne jemi të bindur se çdo gjë që përmban Kur'ani, është e vërtetë. Kur'ani nuk bie në kundërthënie. Allahu në Kuran thotë:

{أفلا يتدبرون القرآن ولو كان من عند غير الله لوجدوا فيه اختلافاً كثيرا} سورة النساء ٨٢

*"A nuk e përfillin ata (me vëmendje) Kur'anin? Po të ishte nga dikush tjetër përveç Allahut, në të do të gjenin shumë kundërthënie".*

Pra, Kur'ani është fjalë e Zotit dhe gjithçka ka në të, është e vërtetë. Nuk ka asnjë ajet që të bjerë në kundërshtim me ndonjë ajet tjetër. Po ashtu as Sunneti - tradita e Pejgamberit, alejhis-selam asnjëherë në asnjë këndvështim nuk bie në kundërshtim në çështjet që përfshin, por nuk ka asnjë

kundërshtim as ndërmjet Kur'anit dhe Sunnetit, prandaj kushdo që mendon se ka kundërthënie në Kuran ose në Sunnet, ai me të vërtetë është i humbur dhe duhet të pendohet sa më parë, sepse përndryshe, nëse vdes me bindje të tilla, është rrezik se do të ndodhet në radhët e të humburve e të shkatërruarve në Ditën e Gjykimit.

Po nëse dikush nuk i kupton këto gjëra si duhet dhe ka frikë të thellohet në to se mos do të humbë, e ka për detyrë që për këto gjëra t'u drejtohet me pyetje njerëzve të ditur, dijetarëve që i kuptojnë këto gjëra dhe le të thotë ashtu siç thonë dijetarët islamë:

{.. آمنا به كل من عند ربنا ..} آل عمران ٧

*"Besojmë në të (në Kuran), i tëri është nga Zoti ynë".*

**BESIMI NË ENGJËJT**

Besojmë në engjëjt - melaiket e Zotit xhel-le shanuhu dhe se ata janë:

{عباد مكرمون لا يسبقونه بالقول وهم بأمره يعملون} الأنبياء ٢٦ - ٢٧

*"Robër të ndershëm. Që nuk flasin para Tij (Zotit), ata veprojnë me urdhrin e Tij".*

Ata janë krijesa të Zotit xhel-le shanuhu, e adhurojnë Atë dhe i nënshtrohen Atij:

{..لا يستكبرون عن عبادته ولا يستحسرون (()) يسبحون الليل والنهار لا يفترون} الأنبياء ١٩-٢٠

*"Nuk shprehin mendjemadhësi në adhurimin ndaj Tij, dhe nuk lodhen kurrë (në adhurimin e Tij). Ata lartësojnë (Allahun) ditë e natë dhe nuk plogështohen kurrë duke vepruar kështu"*.

Ata i ka krijuar Allahu prej dritës - nurit, në atë mënyrë që ne të mos kemi mundësi t`i shohim, ndërsa ata të na shohin ne. Mirëpo, në disa raste Allahu ua ka mundësuar disa njerëzve që t'i shohin ata (engjëjt), p.sh. Pejgamberi ynë, Muhammedi alejhis-selam, e ka parë Xhibrilin, alejhis-selam, në formën e tij të vërtetë, kur e ka ngritur kokën Pejgamberi, alejhis-selam, e ka parë atë se si e kishte zënë tërë hapësirën qiellore, dhe që kishte gjashtëqind krahë.

Edhe Merjemes (nënës së Isait, alejhi s-selam) i është shfaqur në formë të njeriut, ka biseduar me të dhe e ka përgëzuar që Allahu do t'i dhurojë një djalë, që do të quhet Isa. Pejgamberit tonë i është paraqitur gjithashtu në formë njeriu, derisa po bisedonte me shokët e vet, ka ardhur, është ulur pranë tij dhe kanë biseduar së bashku rreth Islamit dhe, kur është larguar ai, Pejgamberi alejhi s-selam u ka thënë shokëve të vet se ai që kishte qënë (aty ulur), ishte Xhebraili.

Besojmë se engjëjt janë të ngarkuar me detyra të ndryshme nga ana e Allahut xhel-le shanuhu.  P.sh.:

**Xhebraili** është i ngarkuar që t'ua zbresë shpalljen pejgamberëve që don Allahu xhel-le shanuhu.

**Mikaili** është i ngarkuar që të lëshojë shiun.

**Israfili** është i ngarkuar që t'i fryjë borisë kur të vijë koha e Kiametit, dhe do t'i fryjë përsëri për së dyti për t`u ngjallur të gjithë që të dalin para Zotit xhel-le shanuhu për të dhënë llogari.

Një engjëll është i ngarkuar për t'i marrë shpirtrat.

Një engjëll është i ngarkuar me kodrat.

**Maliku** është roje e Xhehenemit (është engjëlli kryesor që kujdeset për ferrin).

Ka prej tyre që janë të ngarkuar me foshnjat e palindura në barkun e nënës, të tjerë që ruajnë njerëzit nga rreziqet e ndryshme; të tjerë janë që shënojnë veprat e njerëzve, për secilin njeri ka dy engjëj, njëri shënon veprat e mira e tjetri të këqijat:

{إذ يتلقى المتلقيان عن اليمين وعن الشمال قعيد (()) ما يلفظ
من قول إلا لديه رقيب عتيد} ق ١٧-١٨

*“Në të djathtë dhe në të majtë (njeriu) ka engjëj, dhe nuk nxjerr ndonjë fjalë e të mos jetë pranë tij një vëshgues i gatshëm (për ta shënuar)”.*

Të tjerë engjëj janë të ngarkuar për të pyetur të vdekurin pasi të lëshohet në varr, ku i vijnë dy engjëj

dhe e pyesin atë: "Kush është Zoti yt? Cili është profeti yt? Cila është feja jote?" (Muslimani përgjigjet të gjitha këtyre pyeteve) ndërsa mohuesi nuk mund të përgjigjet:

{يثبت الله الذين آمنوا بالقول الثابت في الحياة الدنيا وفي الآخرة ويضل الله الظالمين ويفعل الله ما يشاء} ابراهيم ٢٧

*"Allahu forcon ata që besuan në fjalën e fortë (të mirë), në jetën e kësaj bote dhe në botën tjetër, ndërsa mohuesit (mizorët) Allahu i bën të humbur. Allahu bën ç'të dojë".*

Engjëj të tjerë janë të ngarkuar me ata që hyjnë ne Xhennet - në parajsë:

{والملائكة يدخلون عليهم من كل باب (()) سلام عليكم بما صبرتم فنعم عقبى الدار} الرعد ٢٣-٢٤

*"Ata (që hyjnë në Xhennet) do t'i vizitojnë engjëjt derisa hyjnë në secilën derë. (U thonë) : "Selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin, sa përfundim i lavdishëm që është ky vend!"*

Numri i Engjëjve është i shumtë, e nuk e di askush përveç Zotit xhel-le shanuhu. Ata që përmendëm këtu, janë vetëm disa. Engjej në tokë e në qiej. Pejgamberi, alejhis-selam, na ka treguar se në çdo pëllëmbë në qiej ka engjëj, të cilët e adhurojnë Allahun xhel-le shanuhu.

## BESIMI NË LIBRAT E SHENJTË

Besojmë se Allahu xhel-le shanuhu u ka zbritur profetëve të Tij Librat e shenjtë në mënyrë që ata të shërbenin si ligje udhëzuese për njerëzimin. Zoti xhel-le shanuhu i ka zbritur secilit profet librin e shenjtë. Këtë e vërteton Fjala e Allahut që thotë:

{لقد أرسلنا رسلنا بالبينات وأنزلنا معهم الكتاب والميزان ليقوم الناس بالقسط} الحديد ٢٥

*"Ne i dërguam profetët (të dërguarit) tanë me dokumente të qarta dhe Ne zbritëm me ta librin dhe drejtësinë, me qëllim që njerëzit t'i përmbahen drejtësisë".*

Mirëpo nuk i njohim të gjithë librat e shenjtë, sepse nuk kemi lajme për të gjithë; ne dimë vetëm për ata libra që i ka përmendur Kur'ani, të cilët janë:

1 - TEVRATI, të cilin Allahu xhel-le shanuhu ia zbriti profetit të Tij, Musait, alejhis-selam, që ishte dërguar tek hebrenjtë - çifutët. Për këtë libër thotë Allahu xhel-le shanuhu duke e përshkruar atë:

{إنا أنزلنا التوراة فيها هدى ونور يحكم بها النبيون الذين أسلموا للذين هادوا والربانيون والأحبار بما استحفظوا من كتاب الله وكانوا عليه شهداء} المائدة ٤٤

*"Ne e zbritëm Tevratin, në të cilin është udhëzimi i drejtë dhe drita. Sipas tij ndaj atyre që kanë qenë hebrenj, gjykuan pejgamberët që ishin të bindur, gjykuan edhe dijetarët e devotshëm e paria*

*fetare, sepse kanë qenë të detyruar ta ruanin librin e Allahut dhe kanë qenë mbrojtës të tij".*

2 - INXHILI (Ungjilli), të cilin Allahu xhel-le shanuhu ia zbriti profetit të Tij, Isait, alejhis-selam. Inxhili ka qenë vërterues dhe plotësues i Tevratit:

{وآتيناه الإنجيل فيه هدى ونور ومصدقا لما بين يديه من التوراة وهدى وموعظة للمتقين} المائدة ٤٦

*"Atij (Isait) i dhamë Inxhilin, që është udhëzues i drejtë dhe dritë, që është vërtetues i Tevratit që kishin pranë (përpara), që është udhëzues e këshillues për të devotshmit".*

3 - ZEBURI, të cilin Allahu xhel-le shanuhu ia zbriti Davudit, alejhis-selam.

4 - FLETUSHKAT e Ibrahimit dhe të Musait, alejhumes-selam.

5 - KUR'ANI i lartmadhëruar, të cilin Zoti xhel-le shanuhu ia zbriti Muhammedit, alejhis-selam, profetit të fundit:

{هدى للناس وبينات من الهدى والفرقان} البقرة ١٨٥

*"Është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra)".*

Kur'ani është garantues i librave të përparshëm:

{مصدقا لما بين يديه من الكتاب ومهيمنا عليه} المائدة ٤٨

*"(Kur'ani) është vërtetues i librave të përparshëm dhe garantues i tyre".*

Me zbritjen e Kur'anit të gjithë librat e tjerë shfuqëzohen dhe njerëzimi detyrohet që për ligj të marrë Kur'anin dhe të lërë të gjithë librat e tjerë të shenjtë, sepse Kur'ani i përfshin të gjithë ato duke përmbajtur njëkohësisht edhe shumë gjëra të reja, që nuk ndodheshin në librat e mëparshëm.

Kur'ani si Libri i shenjtë i fundit i zbritur nga ana e Allahut, është ligj për të gjithë njerëzit e për të gjitha kohërat derisa të ekzistojë kjo botë. Pikërisht prandaj, Allahu ka garantuar se do ta ruajë atë nga çfarëdo ndryshimi:

{إنا نحن نزلنا الذكر وإنا له لحافظون} الحجر ٩

*"Me të vërtetë Ne ta kemi zbritur (ty, o Muhamed) Kur'anin, dhe me të vërtetë Ne do ta ruajmë atë".*

Pra, Kur'ani është ashtu siç ka zbritur në origjinal, i pandryshuar fare, ndërsa librat e shenjtë të mëparshëm kanë pësuar ndryshime në esencë, në to është futur dora e njeriut duke hequr e shtuar gjëra sipas dëshirës. Këtë e thekson Kur'ani në shumë vende dhe në të njëjtën kohë i qorton ata që kanë bërë ndryshime në Librat e Zotit pa pasur asnjë të drejtë. Po përmendim disa nga ato ajete për ilustrim, ku vërtetohen këto që thamë:

{فويل للذين يكتبون الكتاب بأيديهم ثم يقولون هذا من عند الله ليشتروا به ثمنا قليلا فويل لهم مما كتبت أيديهم وويل لهم مما يكسبون} البقرة ٧٩

*"Është shkatërrim për ata që me duart e veta e shkruajnë librin e pastaj thonë: 'Ky është prej Allahut!' (ata e bëjnë këtë) për të arritur me të një fitim të paktë, pra shkatërrim i madh për ta është ajo që shkruajnë duart e tyre dhe shkatërrim i madh është ajo që fitojnë (në atë mënyrë)".*;

{من الذين هادوا يحرفون الكلم عن مواضعه} النساء ٤٦

*"Pati prej hebrenjve (të tillë) që u ndryshonin vendin fjalëve (të Zotit)";*

{قل من أنزل الكتاب الذي جاء به موسى نوراً وهدى للناس تجعلونه قراطيس تبدونها وتخفون كثيرا} الأنعام ٩١

*"Thuaj (ti o Muhamed): "Kush e zbriti librin me të cilin erdhi Musai e që ishte dritë e udhërrëfyes për njerëzit, të cilin ju e bëni të shpërndarë nëpër letra duke prezentuar diçka, por duke fshehur shumicën".*

{وإن منهم لفريقا يلوون ألسنتهم بالكتاب لتحسبوه من الكتاب وما هو من الكتاب ويقولون هو من عند الله وما هو من عند الله ويقولون على الله الكذب وهم يعلمون (()) ما كان لبشر أن يؤتيه الله

الكتاب والحكم والنبوة ثم يقول للناس كونوا عبادا لي من دون الله} آل عمران ٧٨-٧٩

*“Në të vërtetë prej tyre është një gruptë cilët e shtrembërojnë Librin me gojën e tyre (kur e lexojnë) kështu që ju mund të mendoni se ajo (shprehje) është nga Libri, por ajo nuk është nga Libri (i vërtetë); madje thonë: "Kjo është nga ana e Allahut", por nuk është nga Allahu duke thënë gënjeshtra për Allahun. S'është e drejtë dhe nuk i takon asnjë njeriu që Allahu t'i ketë dhënë Librin, Urtinë dhe Pejgamberinë (profetësinë) e pastaj ai t'u thotë njerëzve: “Bëjuni robër të mi (e adhuromëni mua) e jo të Allahut.”*

{يا أهل الكتاب قد جاءكم رسولنا يبين لكم كثيرا مما كنتم تخفون من الكتاب ويعفو عن كثير قد جاءكم من الله نور وكتاب مبين يهدي به الله من اتبع رضوانه سبل السلام ويخرجهم من الظلمات إلى النور بإذنه ويهديهم إلى صراط مستقيم لقد كفر الذين قالوا إن الله هو المسيح ابن مريم قل فمن يملك من الله شيئا إن أراد أن يهلك المسيح ابن مريم وأمه ومن في الأرض جميعا ولله ملك السماوات والأرض وما بينهما يخلق ما يشاء والله على كل شيء قدير} ١٥-١٧

*“O ithtarë të librit, juve ju erdhi i dërguari Ynë, që ju sqaron shumë nga ato që fshihnit prej librit, e për shumë nuk ju jep sqarime. Juve ju erdhi nga Allahu dritë, dhe Libër i qartë. Me anë të së cilit*

*(meKur'anin) Allahu udhëheq në rrugët e shpëtimit atë që ndjek kënaqësinë e Tij i nxjerr ata prej errësirave në dritë dhe i udhëzon në një rrugë që është e drejtë. E mohuan (e bënë kufr) të vërtetën ata që thanë se: " Zot është ai, Mesihu bir i Merjemes". Thuaju: "Nëse dëshiron Allahu ta shkatërrojë Mesihun, birin e Merjemes, nënën e tij dhe gjithçka që ka në tokë, kush mund ta pengoj atë?"Vetëm Atij i takon pushteti i qiejve i tokës dhe çfarë është në mes tyre. Ai krijon çdo gjë që dëshiron. Allahu është i Gjithfuqishëm për çdo gjë".*

## BESIMI NË PROFETËT

- Besojmë se Allahu azze ve xhel-le i ka dërguar njerëzimit profetë (pejgamberë, të dërguar).

{رسلا مبشرين ومنذرين لئلا يكون للناس على الله حجة بعد الرسل وكان الله عزيزا حكيما} النساء ١٦٥

*"Të dërguar, që ishin lajmëtarë përgëzues e kërcënues, në mënyrë që njerëzit pas dërgimit të profetëve të mos kenë fakte (arsyetim) para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e Vet dhe di si të veprojë".*

- Besojmë se profeti i parë është Nuhu, alejhis-selam dhe i fundit Muhammedi, alejhis-salatu es-selam. Për këtë Allahu thotë në Kur'an:

{إنا أوحينا إليك كما أوحينا إلى نوح والنبيين من بعده} النساء ١٦٣

*"Ne të frymëzuam ty (o Muhamed) me shpallje sikur e patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij".*

{ماكان محمد أبا أحد من رجالكم ولكن رسول الله وخاتم النبيين} الأحزاب ٤٠

*"Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj, por ai ishte i dërguar i Allahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve".*

E më i lavdishmi profet është Muhammedi, pastaj Ibrahimi, Musai, Nuhu dhe Isai alejhimus-selam, këta janë të veçuar në ajetin kur'anor:

{وإذ أخذنا من النبيين ميثاقهم ومنك ومن نوح وإبراهيم وموسى وعيسى ابن مريم وأخذنا منهم ميثاقاً غليظا} الأحزاب ٧

*"(Kujtohu) kur ne e morëm (me betim) prej pejgamberëve premtimin e tyre, edhe prej teje, prej Nuhut, Ibrahimit, Musait, Isait, birit të Merjemes, pra morëm prej tyre besë të forte".*

- Besojmë dhe jemi të bindur se sheriati-ligji me të cilin ka ardhur Muhammedi alejhi s-selam, i përfshin ligjet e pejgamberëve të përmendur më lart:

{شرع لكم من الدين ما وصى به نوحا والذي أوحينا إليك وما وصينا به إبراهيم وموسى وعيسى أن أقيموا الدين ولا تتفرقوا فيه} الشورى ١٣

*"Ai u përcaktoi juve për fe atë që i pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne të shpallëm ty dhe atë me të cilën patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain.(i porositëm): "Ta praktikoni fenë e drejtë e të mos përçaheni në të".*

- Besojmë se të gjithë profetët-pejgamberët janë njerëz, krijesa, dhe se nuk kanë asnjë cilësi të Zotit Xhel-le shanuhu. Kështu i përshkruan Zoti në Kuran fjalët e Nuhut, që ia thotë popullit të tij:

{قل لا أقول لكم عندي خزائن الله ولا أعلم الغيب ولا أقول لكم إني ملك} الأنعام ٥٠

*"Une nuk ju them juve se tek unë janë depot e Allahut, as nuk ju them se unë e di të fshehtën, as nuk ju them se unë jam engjëll".*

E Zoti gjithashtu e porositi Muhammedin - që është profeti i fundit- që ti thotë popullit të tij:

{قل لا أقول لكم عندي خزائن الله ولا أعلم الغيب}

*"Nuk ju them juve se tek unë janë depot e Allahut, as nuk ju them juve se unë jam engjëll".*

E porositi që të thotë edhe këto:

{قل لا أملك لنفسي نفعا ولا ضرا إلا ما شاء الله} الأعراف ١٨٨

*"Thuaj: Unë nuk kam në dorë për vetën time as ndonjë dobi, as ndonjë dëm, pos çka do Allahu".*

Dhe më pastaj:

{قل إني لا أملك لكم ضرا ولا رشدا (()) قل إني لن يجيرني من الله أحد ولن أجد من دونه ملتحدا} الجن ٢١ – ٢٢

*"Thuaj: Unë nuk kam në dorë mundësinë që t`jua largoj dëmin as t`ju sjell dobi. Thuaj është e vërtetë se mua nuk më mbron askush prej (dënimit të) Allahut, dhe përveç Tij unë nuk gjej mbështetje tjetër".*

- Besojmë se profetët janë robër të Zotit si të gjithë njerëzit, vetëm se Zoti i ka nderuar me

frymëzim. Zoti Xhele shanuhu i përshkruan ata në Kur'an si robërit e Vet, të cilët e adhurojnë Allahun në formën dhe në shkallën me të lartë të adhurimit.Thotë Allahu për profetin e pare, Nuhun:

{درية من حملنا مع نوح إنه كان عبداً شكورا} الإسراء ٣

*"Pasardhës të atyre që i bartëm (i shpëtuam) se bashku me Nuhun (bëhuni mirënjohës). Vërtet ai ishte rob shumë falënderues".*

E për profetin e fundit, Muhammedin alejhis-salatu ue s-selam, thotë:

{تبارك الذي نزل الفرقان على عبد ليكون للعالمين نذيرا}الفرقان ١

*"Është i madhëruar Ai që i shpalli Furkanin (Kur'anin, dallues të së vërtetës nga e pavërteta) robit të Tij (Muhammedit) që të bëhet pejgamber i botës (këshillues)".*

Për profetët e tjerë thotë:

{واذكر عبادنا إبراهيم وإسحاق ويعقوب أولي الايدي والأبصار} ص ٤٥

*"Përkujto robërit tanë Ibrahimin, Isakun, Jakubin, që ishin të fortë në zbatimin e detyrave dhe largpamës në fe".*

{واذكر عبدنا داود ذاالأيد إنه أواب} ص ١٧

*"Dhe kujto robin tonë të fuqishëm (në fe e trup) Davudin , ai vërtetë gjithnjë i drejtohej Allahut".*

Allahu thotë për Isain:

{إن هو إلا عبد أنعمنا عليه وجعلناه مثلاً لبني إسرائيل}

الزخرف ٥٩

*"Ai (Isai) ka qenë vetëm një rob, të cilin e bëmë pejgamber dhe e bëmë shembull të jashtëzakonshëm si përvojë për beni israilët. (bijtë e Izraelit)".*

- Besojmë se Allahu xhel-le shanuhu (shpalljen) e fundit ia ka zbritur Muhammedit alejhis-selam dhe e ka bërë atë profet për mbarë njerëzimin: këtë e kuptojmë nga fjala e Allahut:

{قل يا أيها الناس إني رسول الله إليكم جميعا الذي له ملك السماوات والأرض لا إله إلا هو يحي ويميت فآمنوا بالله ورسوله النبي الأمي الذي يؤمن بالله وكلماته واتبعوه لعلكم تهتدون}

الأعراف ١٥٨

*"Thuaj (Muhammed): "O ju njerëz ! Unë jam i dërguari i Allahut për të gjithë ju, që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës, s`ka të adhuruar tjetër përveç Tij. Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje, pra besoni Allahun dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin e pashkolluar, që beson Allahun dhe shpalljet e Tij, ndiqnie rrugën e tij që të gjeni të vërtetën".*

- Besojmë se sheriati-ligji i Muhammedit sal-lallu alejhi ue sel-lem, eshtë feja islame , të cilën Zoti xhel-le shanuhu deshi dhe e bëri fe për robërit e Tij dhe nuk pranon prej askujt fe tjetër përveç Islamit.

{إن الدين عند الله الإسلام} آل عمران ١٩

*“Feja e vetme e pranuar tek Allahu është Islami”.*

{اليوم أكملت لكم دينكم وأتممت عليكم نعمتي ورضيت لكم الإسلام دينا} المائدة ٣

*“Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe”.*

{ومن يبتغ غير الإسلام ديناً فلن يقبل منه وهو في الآخرة من الخاسرين} آل عمران ٨٥

*“E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të shkatërruarit”.*

Duke u mbështetur në këto argumente të Kur’anit themi se ai që mendon se ndonjë fe tjetër përveç Islamit është e pranuar tek Allahu psh. si feja e krishtere ose hebraike , e ndonjë tjetër, ai është pabesimtar-qafir dhe besimin e ka të kotë.

Gjithashtu themi se, ai që mohon fenë e profetit tonë, Muhammedit- Islamin, ka mohuar të gjithë profetët, bile edhe profetin që e beson, sepse të gjithe profetët frymëzimin e kanë prej një burimi dhe ata që të gjithë janë vëllezër, prandaj ai që mohon një, i ka mohuar të gjithë.

Këtë e vërteton Kur’ani kur flet për Nuhun dhe popullin e tij. Aty tregohet se populli i tij përderisa e kanë gënjyer Nuhun dhe nuk e ka besuar atë për profet, atëherë, i numrohet sikur t i ketë genjyer e t`i

ketë mohuar të gjithë profetët. Thotë Zoti xhel-le shanuhu:

{كذبت قوم نوح المرسلين} الشعراء ١٠٥

*"Populli i Nuhut përgenjështroi të dërguarit"*. Në një ajet tjetër thotë:

{إن الذين يكفرون بالله ورسله ويريدون أن يفرقوا بين الله ورسله ويقولون نؤمن ببعض ونكفر ببعض ويريدون أن يتخذوا بين ذلك سبيلا (()) أولئك هم الكافرون حقا وأعتدنا للكافرين عذاباً مهينا} النساء ١٥٠ - ١٥١

*"S'ka dyshim se ata që nuk besojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij, dëshirojnë të bëjnë dallim në mes Allahut dhe të dërguarve të Tij e thonë:*

*"Ne i besojmë disa e nuk i besojmë disa të tjerë" e mes këtij duan të marrin një rrugë. Të tillët janë pabesimtarë të vërtetë, e Ne për pabesimtarët kemi përgatitur dënimin nënçmues"*.

- Besojmë se profeti Muhammed është i fundit dhe se nuk do të ketë Profet pas tij dhe ai që thotë se, unë jam profet ose i beson dikujt për Profet, ai është pabesimtar-qafir, sepse Profeti ynë, Muhammedi alejhis-selam, ka thënë se është profeti i fundit.

- Besojmë se Muhammedi alejhis-selam ka lënë pas vetes katër halife,[1] të cilët e kanë zëvendësuar atë pas vdekjes dhe se ata e kanë zbatuar Islamin në pushtet ashtu si Pejgamberi alejhi s-selam.

I pari i këtyre halifëve, njëhkohësisht më i vlefshmi e më i miri halif, ka qenë Ebu Bekri, pastaj vijnë Omeri, Othmani dhe në fund Aliu. Ata sipas radhitjes së tyre në pushtet, janë radhitur edhe sa i përket vlerës e mirësisë, edhe pse s`ka dyshim që të katër janë të mirë, bile janë njerëzit më të mirë në botë pas Pejgamberit alejhis-selam, mirëpo ata pak a shumë dallohen në mes tyre , radiallahu anhum.[1]

- Besojmë se të gjithë shokët e Pejgamberit alejhis-selam janë me shkallë dhe kanë vlerë të çmueshme, por vijnë pas atyre të katërve që i përmendëm më lart.
- Besojmë se ky Ummet (popull)[2] është populli më i mirë dhe më i dobishëm, edhe më i ndershmi tek Zoti xhel-le shanuhu, këtë e vërteton fjala e Allahut:

---

[1] Halif është i pari i muslimanëve, që udhëheq popullin në aspektin fetar dhe politik. Të njwjtin rol e luan pothuajse edhe Sulltani.

[1] Kjo shprehje përdoret nw shenjë nderimi për shokët e pejgamberit alejhis-selam. Në gjuhën shqipe do të thotë: kënaqësia e Zotit qoftë mbi tw ose mbi ta.

[2] Me fjalën Ummet quajmë të gjithë njerëzit pjesëtarë të fesë Islame, pa dallim kombi, gjuhe, ngjyre etj.

{كنتم خير أمة أخرجت للناس تأمرون بالمعروف وتنهون عن المنكر وتؤمنون بالله} آل عمران ١١٠

*"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve , të urdhëroni për të mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni Allahun".*

E më të mirët e këtij populli janë sahabët, shokët e Profetit alejhis-selam, pastaj vijnë shokët e shokëve të tij, dmth. brezi i dytë pas Profetit, e pastaj vijnë brezi i tretë, e kështu me radhë.

Edhe sot e kësaj dite, po edhe më vonë do të ketë njerëz që ndjekin rrugën e të parëve tanë, të Profetit alejhis-selam e të shokëve të tij.

Mendojmë se gabimet që kanë bërë shokët e Pejgamberit alejhis-selam, janë gabime të vogla, dhe se ato gabime nuk i kanë bërë me qëllim, por duke e kërkuar të vërtetën, e ne si muslimanë duhet të heshtim, të mos merremi me ato gabime, por t'ua përmendim të mirat që i kanë pasur, sepse ata i ka lavdëruar Allahu në Kuran (si shembull për ne):

{...لا يستوي منكم من أنفق من قبل الفتح وقاتل أولئك أعظم درجة من الذين أنفقوا من بعد وقاتلوا وكلا وعد الله الحسنى ...} الحديد ١٠

*"Nuk janë të barabartë prej jush ata që dhanë nga pasuria e tyre dhe luftuan para çlirimit, sepse të tillët kanë vlerë më të madhe nga ata që dhanë dhe*

*luftuan pas,  por të gjithëve Allahu u premtoi të mirat".*

{والذين جاءوا من بعدهم يقولون ربنا اغفر لنا ولإخواننا الذين سبقونا بالإيمان ولا تجعل في قلوبنا غلا للذين آمنوا ربنا إنك رؤوف رحيم} الحشر ١٠

*"Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë, që u pajisen me besimin para nesh dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan; Zoti ynë Ti je i Butë, Mëshirues"*

## BESIMI NË DITËN E GJYKIMIT

Besojmë në Ditën e Gjykimit, atë ditë kur do të ngjallen të gjithë njerëzit për të dhënë llogari para Allahut për veprat që kanë bërë në këtë botë e pastaj do të shkojnë disa në Xhennet e disa në Xhehennem.

Pra, Allahu xhel-le shanuhu pasi të shkatërrohet kjo botë, i ngjall njerëzit prapë, pasi Israfili t'i ketë fryrë surit për të dytën herë.

{ونفخ في الصور فصعق من في السماوات ومن في الأرض إلا من شاء الله ثم نفخ فيه أخرى فإذا هم قيام ينظرون} الزمر: ٦٨

*"Dhedo t' i fryhet surit (borisë) dhe gjthkush që është në qiej dhe në tokëdo të shuhen, përveç atyre që do Allahu (të mos vdesin), pastajdo t' i fryhet atij herën tjetër, kur ja të gjithë ata të ngritur e presin (urdhërin e Zotit)."*

Pastaj do të ngrihen njerëzit prej varreve për të dalë para Zotit, të xhveshur, të zbathur, të pabërë sunnet, ashtu siç kanë lindur:

{كما بدأنا أول خلق نعيده وعدا علينا إنا كنا فاعلين} الأنبياء ١٠٤

*"Ashtu sikundër e kemi filluar krijimin (tuaj), e rikthejmë. Ky është obligimi yni, e Ne e bëjmë këtë"*.

Dhe pasi të ringjallen njerëzit, atyre u shpërndahen fletushka (apo libra), ku janë të shënuara të gjitha veprat e njeriut. Këto fletushka

dikujt i jipen nga ana e djathtë, e dikujt nga e majta e pastaj:

{فأما من أوتي كتابه بيمينه فسوف يحاسب حسابا يسيرا وينقلب إلى أهله مسرورا وأما من أوتي كتابه وراء ظهره فسوف يدعو ثبورا ويصلى سعيرا}الانشقاق ٧ - ١٢

*"E për sa i përket atij që i jepet libri i vet nga e djathta, ai do të llogaritet me një llogari të lehtë. Do të kthehet te familja e vet i gëzuar, kurse për sa i përket atij që i jipet libri i vet pas shpinës (nga e majta) ai do t'i ndjellë vetes shkatërrim dhe do të hyjë në zjarr të ndezur".*

{وكل إنسان ألزمناه طائره في عنقه ونخرج له يوم القيامة كتابا يلقاه منشورا (()) اقرأ كتابك كفى بنفسك اليوم عليك حسيبا}الإسراء ١٣ - ١٤

*"Secilit njeri ia kemi lidhur veprat fort pas qafës së tij (shënimin për veprimin e tij) e në Ditën e Gjykimit Ne do t'ia prezentojmë atij librin e hapur. (Do t'i thuhet): "Lexo librin tënd, mjafton të jesh sot vet llogaritës i vetvetës".*

Atje ndodhen peshore, të cilat do të vlerësojnë veprat e njeriut, sa ka bërë mirë e sa keq; Zoti askujt nuk i bën të padrejtë; çfarëdo që të ketë bërë, do ta gjejë:

{فمن يعمل مثقال ذرة خيرا يره (()) ومن يعمل مثقال ذرة شرا يره} الزلزلة ٧-٨

*"E kush punoi ndonjë të mirë që peshon sa një grimë, atë do ta gjejë. E kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa një grimë, atë do ta gjejë".*

{فمن ثقلت موازينه فأولئك هم المفلحون (()) ومن خفت موازينه فأولئك الذين خسروا أنفسهم في جهنم خالدون (()) تلفح وجوههم النار وهم فيها كالحون} المؤمنون ١٠٢ - ١٠٤

*"E kujt i peshojnë më rëndë peshorja (veprat e mira), ata janë të shpëtuarit. Ndërsa atyre që u peshojnë lehtë peshorja (veprat e mira) ata janë që humbën vetveten dhe janë në xhehennem përgjithmonë. Zjarri do t'ua djegë atyre fytyrat dhe do të duken shumë të shëmtuar brenda tij".*

{من جاء بالحسنة فله عشر أمثالها ومن جاء بالسيئة فلا يجزى إلا مثلها وهم لا يظلمون} الأنعام ١٦٠

*"Kush vjen me një (punë) të mirë, ai (në Ditën e Gjykimit) shpërblehet dhjetëfish, e kush vjen me (vepër) të keqe, ai ndëshkohet vetëm për të. Atyre nuk u bëhet e padrejtë".*

Kur të ringjallen njerëzit në Ditën e Gjykimit, të zhveshur e të zbathur, që të gjithë do të gjenden në një shesh, dielli do t'u afrohet mbi kokat e tyre, do të bëhet vapë shumë e madhe, e padurueshme, secili do ta ndiejë vapën sipas veprave që i ka bërë. Aq i

madh do të jetë mundimi për njerëzit saqë nuk do të mund ta durojnë dhe vetë do të duan që sa më parë t'u bëhet llogaria, pavarësisht se ku do të shkojnë, në Xhennet apo në Xhehennem. Do të mendojnë se as Xhehennemi nuk është më i mundimshëm e më i vështirë, mendojnë se atje do të qëndrojnë disa vjet e pastaj do të shkojnë te Ademi alejhis-selam e do t'i thonë atij:

"Ti je babai Ynë, kërko prej Zotit që të na bëjë llogarinë se nuk mund të qëndrojmë këtu të këtillë". Ademi iu përgjigjet: "Nuk mundem të kërkoj një gjë të tillë nga Allahu, sepse Ai sot është shumë i hidhëruar, dhe nuk kam guxim të kërkoj një ndërmjetësim të tillë, por shkoni te Nuhu, se ndoshta ai ju ndërmjetëson te Zoti xhel-le shanuhu."

Atëherë njerëzit shkojnë te Nuhu alejhis-selam. Kërkojnë prej tij ndërmjetësim te Zoti siç kërkuan tek Ademi, mirëpo edhe Nuhu alejhis-selam iu përgjigjet njësoj dhe i drejton tek Ibrahimi alejhis-selam, e Ibrahimi alejhis-selam i drejton te Musai alejhis-selam, kurse ky i drejton tek Isai alejhis-selam, e Isai i drejton te Muhammedi alejhis-selam, pra që të gjithë e heqin barrën nga vetja, po pejgamberi ynë, Muhammedi alejhis-selam, pranon që të ndërmjetësojë tek Allahu Xhel-le shanuhu, në mënyrë që të fillojë gjykimi i njerëzve, e Allahu xhel-le shanuhu i përgjigjet ndërmjetësimit të tij dhe jep lejen për fillimin e gjykimit".

Gjithashtu pejgamberi ynë alejhis-selam ndërmjetëson për ata muslimanë që kanë hyrë në Xhehennem, qe t'i nxjerrë Zoti prej Zjarrit.

E Zoti xhele shanuhu do të nxjerrë shumë njerëz prej Xhehennemit nga Mëshira e Tij.

Atje, në botën tjetër, ekziston një pus i madh, i Profetit tonë alejhis-selam, ujët e të cilit është më i bardhë se qumështi, më i ëmbël se mjalti. Ai pus burim është i gjatë një muaj ecje dhe po kaq i gjerë. Kush pi prej tij një herë, atë nuk do ta marrë etja kurrë më.

Mbi Xhehennem gjendet ura e Siratit. Ata që janë për në Xhehennem, nuk mund ta kalojnë atë urë kurrsesi, por tërhiqen drejt zjarrit, ndërsa muslimanët do ta kalojnë atë, por në mënyra të ndryshme, sipas veprave që kanë bërë.

Dikush prej tyre do ta kalojë shpejt si vetëtima, të tjerë me shpejtësinë e erës, ndonjë tjetër si zogu e kështu me radhë derisa të vijë dikush që do ta kalojë duke u zvarritur. Gjatë asaj kohe Pejgamberi alejhis-selam qëndron përmbi urë dhe e lut Zotin pa ndërprerë që t'ia shpëtojë popullin- (ummetin).

Pra, ne si muslimanë, besojmë në të gjitha këto gjëra që u përmenden, i besojmë çdo lajmi që na ka dhënë Kur’ani ose Profeti alejhis-selam, që ka të bëjë me botën tjetër.

• Besojmë se Profeti alejhis-selam do të ndërmjetësojë te Zoti për ata që janë banorë të Xhennetit, që të hyjnë në të sa më parë.
• Besojmë në Xhennetin, parajsën dhe në Xhehennemin ferrin. Xhennetin Zoti xhel-le shanuhu e ka përgatitur për besimtarët muslimanë, të cilët e besojnë Zotin dhe pejgamberin e Tij, ashtu siç i ka urdhëruar Zoti xhel-le shanuhu. Xhenneti ka aq të mira, sa që syri i njeriut nuk ka parë kurrë të mira të tilla, as veshi i tij nuk i ka dëgjuar më parë, bile njeriu as me mend s'ka mundur ta marrë se mund të ketë të mira të tilla. Thotë Allahu, kur e përshkruan Xhennetin:

{فلا تعلم نفس ما أخفي لهم من قرة أعين جزاء بما كانوا يعملون} السجدة ١٧

*"Pra, për ata që kanë vepruar (mirë) nuk di askush për atë kënaqësi (të zemrës e të shpirtit), që u është caktuar atyre si shpërblim".*

Xhehennemin që është vend mundimi e dënimi, Allahu xhel-le shanuhu e ka përgatitur për pabesimtarët, mizorët; në të ka ndëshkime të vështira saqë njeriu as që mund t'i marrë me mend:

{.. إنا أعتدنا للظالمين نارا أحاط بهم سرادقها وإن يستغيثوا يغاثوا بماء كالمهل يشوي الوجوه بئس الشراب وساءت مرتفقا} الكهف ٢٩

*"Ne kemi përgatitur për pabesimtarët zjarr dhe muret e tij (të flakës) i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë*

*shpëtim, ndihmohen me një ujë si katran, që djeg fytyrat; e shëmtuar është ajo pije, dhe vend i keq është ai".*

Xhenneti e Xhehennemi që tani janë të krijuara, dhe ato nuk do të zhduken kurrë, do të jenë përgjithmonë, si Xhenneti për besimtarët, ashtu edhe xhehennemi për pabesimtarët:

{ومن يؤمن بالله ويعمل صالحا يدخله جنات تجري من تحتها الأنهار خالدين فيها أبدا قد أحسن الله له رزقا} الطلاق ١١

*"Kush i beson Allahut dhe bën vepra te mira, Ai e shpie atë në Xhennete, nëpër të cilat rrjedhin lumenj , aty do të jenë gjithmonë e kurrë pa këputur. Allahu i ka dhënë atij furnizimin e mirë".*

{إن الله لعن الكافرين وأعد لهم سعيرا (()) خالدين فيها أبدا لا يجدون وليا ولا نصيرا (()) يوم تقلب وجوههم في النار يقولون يا ليتنا أطعنا الله وأطعنا الرسولا} الأحزاب ٦٤ - ٦٦

*"Allahu i ka mallkuar pabesimtarët dhe për ta ka përgatitur zjarr të ndezur fort. Aty do të mbeten përgjithmonë dhe nuk do të gjejnë askënd që t'i mbroj ose t'i ndihmojë. Ditën kur fytyrat e tyre do të sillen në zjarr e të thonë: "Të mjerët ne, ta kishim adhuruar Allahun e ta kishim respektuar të dërguarin".*

E për sa u përket banorëve te Xhennetit, ne jemi të lejuar që të dëshmojmë për ata që i ka përmendur

Kur’ani dhe Sunneti[1], pavarësisht nëse i ka përmendur me emra apo me cilësi.

Nga ata të cilëve u është garantuar Xhenneti me emër janë: Ebu Bekri, Omeri, Othmani, Aliu e disa të tjerë.

Nderkaq, me cilësi, ne dëshmojmë se çdo besimtar do të shkojë në Xhennet, por pa e veçuar me emër.

Edhe sa i përket Xhehennemit, mund të pohojmë se ata që i ka përmendur Kur’ani ose Sunneti do të jenë në Xhehennem. Si Firauni, Ebu Lehebi, Amr Bin Luhaj etj.

Por dëshmojmë po ashtu se çdo pabesimtar e politeist do të hyjë në Xhehennem.

Besojmë që secili do të provohet në varr atë natë që do të vdesë, secilit, nga ana e engjëjve, do t'i bëhen këto tri pyetje:

1 - Kush është Zoti yt?

2 - Cila është feja jote?

3 - Cili është pejgamberi yt?

Muslimanit Allahu do t'i mundësojë që të përgjigjet:

{يثبت الله الذين آمنوا بالقول الثابت في الحياة الدنيا وفي الآخرة ويضل الله الظالمين ويفعل الله ما يشاء} إبراهيم ٢٧

---

[1] Fjala e Pejgamberit.

*"Allahu i forcon ata që besuan në fjalën e fortë (të mirë), në jetën e kësaj bote, edhe në botën tjetër".*

I forcon me fjalë të fortë, dmth. ua mundëson t'u përgjigjen atyre pyetjeve, pra besimtari përgjigjet:

1 - "Zoti im është Allahu"

2 - "Feja ime është Islami"

3 - "Pejgamberi im është Muhammedi"

Pabesimtari nuk mund të përgjigjet por do të thotë: "Nuk e di, i kam dëgjuar njerëzit duke thënë diçka, e kam thënë edhe unë".

Pastaj, pas këtyre përgjigjeve varri i muslimanit do të jetë si një kopsht i Xhennetit, ku do të ketë shumë kënaqësi.

{الذين تتوفاهم الملائكة طيبين يقولون سلام عليكم ادخلوا الجنة بما كنتم تعملون} النحل ٣٢

*"Te cilëve, duke qenë të pastër, engjëjt ua marrin shpirtin, duke u thënë "Selamun alejkum" - gjetët shpëtimin, hyni në Xhennet, për hir të asaj që vepruat".*

Ndërsa varri i pabesimtarit e i mizorit do të jetë një gropë prej gropave të Xhehennemit, në të do të ketë dënim të dhembshëm:

{..ولو ترى إذ الظالمون في غمرات الموت والملائكة باسطوا أيديهم أخرجوا أنفسكم اليوم تجزون عذاب الهون بما كنتم تقولون على الله غير الحق وكنتم عن آياته تستكبرون} الأنعام ٩٣

*“E sikur t`i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, engjëjt kanë shtrirë duart e veta (me ndëshkim) e (u thonë): “Shpëtoni, pra vetveten (nëse mundeni). Tani përjetoni dënimin e turpshëm për shkak se thonit të pavërtetën për Allahun, dhe, ndaj argumenteve të Tij, keni qenë kryeneçë”.*

Përveç këtyre ajeteve të Kur’anit ka edhe hadithe të shumta që flasin për gjithë ato që u përmendën më lart. Është e detyrueshme për çdo besimtar që të besojë në çështjet e fshehta që kanë përmendur Kur’ani e Sunneti, siç janë Xhenneti, Xhehennemi etj. Po ashtu nuk duhet t'i përgjasojmë me gjërat e asaj bote, sepse ato nuk mund të krahasohen me gjërat e kësaj bote. Atje është një jetë tjetër, prandaj edhe ngjarjet e ndodhitë janë të tjera. Ne si muslimanë i besojmë të gjitha ato pa asnjë kundërshtimi.

Allahu na ndihmoftë!

## BESIMI NË KADA DHE KADER (PARACAKTIMIN E ZOTIT)

Besojmë në paracaktimin e Allahut, në kaderin e tij, çfarëdo qoftë i mirë apo i keq.

Kaderi ka katër shkallë:

Shkalla e parë: DITURIA- Besojmë se Allahu xhel-le shanuhu di çdo gjë, di çfarë ka ndodhur, çdo të ndodhë, edhe po të ndodhë ajo që s`ka ndodhur, e

din si do të ndodhte, pra Dituria e Tij është e pakufizuar. Ai e ka Diturinë e plotë, nuk ka nevojë për ta shtuar, por as nuk harron asgjë.

Shkalla e dyte: SHËNIMI- Besojmë se Allahu Xhel-le shanuhu ka shënuar çdo gjë në LEHVI MAHFUDH, në të është regjistruar çdo gjë që do të ndodhë deri në Ditën e Gjykimit.

{ألم تعلم أن الله يعلم ما في السماء والأرض إن ذلك في كتاب إن ذلك على الله يسير} الحج ٧٠

*"A nuk e ke ditur se Allahu di çka ekziston në qiell e në tokë, e tërë ajo është e shënuar në libër; ajo për Allahun është shumë lehtë"*

Shkalla e tretë: DËSHIRA, PËLQIMI- Besojmë se çdo gjë që ekziston në qiej e në tokë është me Dëshirën dhe me Pëlqimin e Allahut. Pa dashur Allahu dhe pa e pëlqyer Ai, s`mund të jetë dhe s'mund të ndodhë asgjë.

Shkalla e katërt: KRIJIMI- Besojmë se Allahu:

{الله خالق كل شيء وهو على كل شيء وكيل (()) له مقاليد السماوات والأرض} الزمر ٦٢ - ٦٣

*"Allahu është Krijues i çdo sendi dhe Ai është Mbikëqyrës ndaj çdo gjëje; vetëm tek Ai janë çelësat e qiejve e të tokës, ndërsa ata që nuk i besuan argumentet e Allahut, të tillët janë ata të dështuarit".*

Këto katër shkallë ose faza të kaderit përmbledhin çdo gjë që ndodhë nga ana e njeriut

qofshin ato fjalë apo vepra, që të gjitha janë të njohura për Allahun Xhel-le shanuhu, të shënura që më parë:

{لمن شاء منكم أن يستقيم (()) وما تشاؤون إلا أن يشاء الله رب العالمين} التكوير ٢٨ – ٢٩

*"Për atë nga mesi juaj, që dëshiron të gjendet në të vërtetën, po ju nuk mundeni vetëm nëse dëshiron Allahu, Zoti i botëve".*

{ولو شاء الله ما اقتتلوا ولكن الله يفعل ما يريد} البقرة ٢٥٣

*"E sikur të dëshironte Allahu, ata nuk do të vriteshin, por Allahu punon atë që dëshiron".*

{ولو شاء الله ما فعلوه فذرهم وما يفترون} الآنعام ١٣٧

*"E sikur të donte Zoti yt, ata nuk do të bënin atë (armiqësi), po ti lëri ata me ato trillime".*

{والله خلقكم وما تعملون} الصافات ٩٦

*"Allahu ju krijoi ju dhe atë që punoni".*

Mirëpo, me tërë këtë që thamë, ne besojmë dhe jemi të bindur se njeriu është i lirë në vepra, këtë e dëshmojnë shumë çështje:

Së pari: Urdhëresat dhe ndalesat që i drejton Zoti njeriut. Sikur njeriu të mos ishte i lirë, do të ishte një ngarkim i madh për të me ato gjëra që s`ka mundësi t`i mbajë, sepse si është e mundur që njeriu të mos jetë i lirë të veprojë çfarë të dojë dhe në të njëjtën kohë t`i drejtohen atij urdhëresa e ndalesa? Kjo

është e palogjikshme dhe një gjë e tillë nuk mund të ndodhë nga Allahu.

Së dyti: Në shumë vende në Kur'an e në Hadith lavdërohet bamirësi për veprat e mira që ka bërë, dhe ofendohet e poshtërohet keqbërësi për veprat e këqija që ka bërë. E sikur të mos ekzistonte dëshira e njeriut për vepra dhe mundësia që ai të zgjedhë, edhe lavdërimi edhe dënimi do të ishin të padrejtë, e Allahu Xhel-le shanuhu është i zhveshur nga një veprim i tillë (i padrejtë).

Së treti: Allahu i Lartmadhëruar ka dërguar profetë.

{رسلا مبشرين ومنذرين لئلا يكون للناس على الله حجة بعد الرسل وكان الله عزيزا حكيما} النساء ١٦٥

*"Të dërguar që ishin lajmëtarë përgëzues e kërcënues, në mënyrë që njerëzit pas dërgimit të (profetëve) të mos kenë fakte (arsyetime) para Allahut".*

Dhe sikur njeriu të ishte i detyruar të veprojë, dërgimi i profetëve do të ishte i kotë, sepse qëllimi kryesor i dërgimit të tyre te njerëzit është që t`ua shpjegojnë atyre (njerëzve) të mirën e të keqën dhe pastaj ata të zgjedhin cilën të duan.

Së katërti: Çdo krijesë gëzon liri në veprimtarinë e vet të përditshme, psh. ulet kur të dojë, ngrihet kur të dojë, del, hyn, ha, pi, gjithçka bën sipas dëshirës së vet, dhe është i bindur plotësisht se

nuk e detyron askush të bëjë diçka me dhunë, bile e dallon fort mirë lirinë nga dhuna. Psh., sikur t`i kërcënohej dikush se ose duhet te pijë alkool ose do ta vrasë, ai do të pijë alkool, sado që e ndien se është i detyruar për atë vepër, që nuk do ta bënte po të mos ishte i detyruar. Bile edhe Sheriati e dallon veprimin e njeriut kur është i lirë nga dhuna, dhe për një vepër që bën kur është i detyruar nga dikush, pra me dhunë, siç thamë më lart për pirjen e alkoolit me kërcënimin se do të vritet.

Për një vepër të tillë në raste të tilla, Sheriati nuk e dënon njeriun; po ta kishte bërë me dëshirë, pa dhunë, për një vepër të tillë do të dënohej kategorikisht.

Pra, shihet qartë se nuk ka arsye për mëkatarin që të thotë se ka vepruar keq sepse Allahu i ka paracaktuar një gjë të tillë, ia ka bërë kader.

Ne do t`i thoshim atij, meqë e ditka se Allahu i paska paracaktuar një gjë të tillë pse nuk anoi nga veprat e mira e të thoshte se ia ka paracaktuar Zoti, por shkoi nga e keqja, përderisa si e mira si e keqja janë të fshehura në Diturinë e Zotit xhel-le shanuhu dhe askush nuk di derisa të ndodhë.

Gjithashtu, atij që mbrohet duke thënë se i është paracaktuar kështu, i themi se sikur një person të ishte nisur për në Mekke dhe dikush t`i tregonte se për në Mekkë ka dy rrugë, njëra e rrezikshme dhe pasigurt, e tjetra e sigurt, ai sigurisht do të shkonte

rrugës së dytë, sepse nuk është normale të merrte rrugën e parë e të thoshte se Allahu ia ka paracaktuar këtë. Po të bënte një gjë të tillë, njerëzit do ta merrnin për të çmendur.

Gjithashtu, po t`i jepej rasti njeriut të zgjidhte nga dy vende pune, njëri prej të cilëve është më i mirë dhe më i lehtë , sigurisht do ta zgjidhte pikërisht vendin e mirë të punës. E pra si është e mundur që për botën tjetër ta zgjedhë punën, veprën më të dobët dhe pastaj të arsyetohet se Zoti ia paskësh paracaktuar?

Gjithashtu, sikur ta kishte goditur ndonjë sëmundje, nuk do të linte mjek pa kërkuar në mënyrë që të shërohet, do t`i përballonte dhembjet e operacionin. E pse nuk bën një gjë të tillë për t`i shëruar sëmundjet e zemrës që është mbushur me mëkate?

Duhet ditur një gjë se sherri nuk i mvishet Zotit të Madhëruar nga mëshira dhe urtësia që ka. Këtë e vërteton Profeti alejhis-salatu ues-selam kur thotë në një hadith:

"E keqja nuk të mvishet Ty ( O ZOT)".

Mirëpo, paracaktimet (kaderet) e Zotit nganjëherë përbëjnë diçka, që njeriut i duket se është keq, për shembull, dëmet që u bëhen të mbjellave si thatësia, sëmundjet e ndryshme, varfëria etj, janë të këqija në një anë, mirëpo, në anën tjetër, e mira e tyre është më e madhe, sepse ato janë ndër shkaqet që

njeriu të kthehet tek Zoti e ta kujtojë se ai dëm që e ka goditur e ka goditur për shkak të veprave te këqija që ka bërë, dhe të largimit të tij nga rruga e Zotit.

Një shembull tjetër: prerja e dorës së vjedhësit , ndëshkimi i atij që bën prostitucion, është një dëm për fajtorët, mirëpo në të njëjtën kohë është mirë për ta, sepse me ato dënime i lajnë dënimet e përjetshme për botën tjetër. Njëkohësisht kjo është e mirë edhe për mbarë shoqërinë sepse këto dënime bëjnë që të sigurohet pasuria e njerëzve dhe morali.

**Ky besim në shtyllat e fesë, për të cilat folëm deri tani, ka të mira e dobi të shumta për besimtarin**

Për shembull:

- Besimi në Zotin e Madhëruar, në Emrat dhe në Cilësitë e Tij, bën që besimtari ta dojë Zotin, ta madhërojë Atë dhe më pastaj t`i kryejë urdhërat e Tij, të largohet nga gjërat që ka ndaluar Ai. Ky veprim muslimanin e bën të lumtur në këtë botë dhe në botën tjetër. Këtë e vërteton fjala e Allahut:

{من عمل صالحا من ذكر أو أنثى وهو مؤمن فلنحيينه حياة طيبة ولنجزينهم أجرهم بأحسن ما كانوا يعملون} النحل ٩٧

*"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, duke qenë besimtar, Ne do t`i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), (e në botën tjetër) do t`u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre".*

- Besimi në engjëjt, meleqtë, bën që:

- të njihet Zoti xhel-le shanuhu si Fuqiplotë dhe Krijues i njeriut dhe i çdo gjëje;
- të falënderohet Zoti për kujdesin e Tij ndaj njeriut, duke krijuar krijesa të posaçme që të kujdesen për të;
- t`i duam engjëjt, të cilët i bëjnë adhurim Zotit ashtu siç kërkon Ai dhe në të njëjtën kohë kërkojnë prej Zotit falje për besimtarët.

- Besimi në librat e shenjtë bën që:

- të njihet Mëshira e Zotit, dhe Përkujdesja e Tij për njerëzit duke i dërguar çdo populli Librin e Shenjtë që të jetë edhe udhërrëfyes për të;

- të njihet Urtësia, Mençuria e Zotit xhel-le shanuhu, i Cili ka zbritur çdo libër me cilësitë e veçoritë që i përshtaten popullit që i është zbritur, dhe e ka bërë Kur'anin libër të fundit e të përshtatshëm për çdo popull, për çdo kohë e për çdo vend deri në Ditën e Gjykimit.
- Të falënderohet Zoti xhel-le shanuhu për këto të mira.

- Besimi në të dërguarit, profetët e Zotit, bën që:

- Të njihet Mëshira e Zotit dhe Kujdesi i Tij, duke u dërguar profetë krijesave të Tij që të jenë drejtues dhe udhëzues;
- Të falënderohet Zoti për këtë të mirë që na ka dhënë;
- T`i duam profetët, t`i madhërojmë e t`i lavdërojmë ashtu siç e meritojnë ata, sepse ata janë të dërguarit e Zotit, të cilët e kanë kryer misionin e tyre në mënyrën më të mirë dhe më të ndershme;

- Besimi në Ditën e Gjykimit bën që:

- Të kujdesemi për zbatimin e urdhërave të Zotit, duke kërkuar kënaqësinë e Tij dhe të mirat e Tij në Ditën e Gjykimit. Po ashtu të heqim dorë nga ato që ka ndaluar Zoti xhel-le shanuhu;
- Të mos brengoset muslimani për gjërat dhe të mirat e kësaj bote, që i ikin duke kërkuar të mirat e përjetshme në botën tjetër.

- Besimi në paracaktimin e Zotit, në kader, bën që:

- Të mbështetemi plotësisht në Zotin xhel-le shanuhu në kryerjen e çdo vepre;
- Të ruajmë qetësinë e shpirtit dhe të zemrës, çfarëdo që të ndodhë, sepse besimtari e di që pa thënë Zoti, s`mund të bëhet asgjë; e kjo bën që besimtari të jetë durimtar para çdo ndodhie, të jetë i lumtur në jetën e tij;
- Të mos bëhemi mendjemëdhenj, kur të na ndodhë ndonjë e mirë ose të kryejmë ndonjë vepër me sukses e të themi se këtë e kreva me djersën e mundin tim, por të bëhemi modestë e ta dimë se ajo e mirë është bërë me dëshirën e Zotit dhe si dhunti e Tij, prandaj ajo duhet të na detyrojë ta falënderojmë Zotin.
- Të mos mërzitemi e të mos brengosemi nëse nuk arrijmë të realizojmë ndonjë dëshirë ose ta kryejmë ndonjë punë, sepse e dimë që ajo bëhet me Dëshirën e Zotit dhe Vullnetin e Tij. Këtë e dëshmon Fjala e Allahut xhel-le shanuhu.

{ما أصاب من مصيبة في الأرض ولا في أنفسكم إلا في كتاب من قبل أن نبرأها إن ذلك على الله يسير (()) لكيلا تأسوا على ما فاتكم ولا تفرحوا بما آتاكم والله لا يحب كل مختال فخور} الحديد ٢٢ – ٢٣

“*Nuk ju godet ju asnjë ndodhi dhe as në tokë (nuk ndodh asgjë) që të mos jetë e shënuar në librin e caktuar (te Zoti), para se ta largojmë Ne atë. Me të vërtetë ajo (gjë) është e lehtë për Zotin. Kështu që ju të mos bëheni monotonë (të dëshpëroheni) për atë që nuk keni mundur ta realizoni. Dhe që të mos*

*gëzoheni për atë që ua ka dhënë, (sepse) Allahu nuk e do mendjemadhin”.*

Allahu na i bëftë të qëndrueshme zemrat tona në Fenë Islame, dhe na e shtoftë besimin tonë e na mëshiroftë me Mëshirën e Tij të pakufishme!....!

PËRMBAJTJA